## “Pylli” poetik i Përparim Hysit

Në se mendimet dhe ndjenjat e një krijuesi do u nënshtroheshin statistikave, poezia e Përparim Hysit do të konsiderohej si matematikë erotike e një njeriu të përmalluar, i obsesuar nga dashuria, sepse gjithë krijimtarie poetike e tij zhvillohet mbi bazën e referencave femërore. Në poezinë e tij ka një progresion emrash dhe ndjenjash të ndryshme, çaste dhe grimca jete të pafundme, emëruesi i përbashkët i të cilave të çon drejt një pylli me drurë të gjelbër që janë burrë e gra të metamorfizuara. Por veçantia e këtij pylli qëndron në diferencën e theksuar në raportin gra-burrë në favor të të parave. Gjithë pylli duket është i gjithi femër dhe ka, gjithë-gjithë një lis që është uni poetik i poetit. Asnjë lis tjetër nuk mbin afër tij dhe, madje,as edhe një shkurre. Kjo është enigma e tij e çuditshme. Është një “dualitet” paksa i veçantë që prodhon një virtyt krijues.

Midis kurioziteteve të shumta nga bota floreale, të bën përshtypje një çift drurësh femër-mashkull, të cilët mbillen gjithmonë bashkë dhe nuk mund të rriten pa frymën e njëri-tjetrit. Një çift i tillë është ende para ish pallatit mbretëror në Tiranë, mbjellë enkas me rastin e martesës së ish mbretit. Ky çift pemësh sikur është materializuar në poezinë e Përparim Hysit. Është, veç tjerash, çifti Hysi, projektuar, tashmë, në njëmijë

fanitje malli, në njëmijë puthje të lakmuara, në njëmijë premtime etj... Kulti «pemë» është magjia e gruas së projektuar në të «qelqtë». Gruaja dhe qelqi janë materia që ngjiz poezinë. Gruaja është pikë referimi në poezi. Qelqi është sinqeriteti. Në këtë raport, ka vetëm një alternativ: në se thyhet qelqi, thyhet gruaja. Në se thyhet gruaja, prishet «magjia» dhe atëherë shfaqet ndjenja e vërtetë dhe»pylli» i grave zhduket nga sytë dhe mbetet vetëm raporti burrë-grua. Një grua, dhjetë, njëmijë gra dhe vetëm një lis, një burrë. I vetëm në gjithë këtë «pyll» të mbushur me «zanapylli», Përparim Hysi, duket sikur arrin një përjetim pak hyjnor.

Secila nga gratë është një Evë ,- thotë ai,- por një Evë e vështirë që, në do ta bësh për vete, duhet të bëhesh gjarpër. A nuk ndodh kështu dhe në këngët e popullit që herë duhet të bëhesh «peshk me hala», nepërkë shullëri, nepërkë me pika e të tjera e të tjera.

Poezia e Përparim Hysit është shkruar me një gjuhë të thjeshtë që përtypet lehtë nga një mori e madhe lexuesish. Pse është e tillë, poezia e tij, sidomos ajo lirike, ka atë «stofën» e tabanit popullor, por me një «ilaritet» pak çlodhës. I urojmë që poeti të vazhdojë dhe më bukur me libra të tjerë.

Nuri Plaku

## AH, SI QENKA DASHURIA!

Ah, si qenka dashuria!
Të llaston kur je dhe gjysh!
Unë tani një burrë me thinja
Dashuroj. . . pa si e qysh?

Ja, shiko një bukuroshe
Seç më thotë mua bukurosh
Epo kjo është e pashoqe
Pleqëri, moj, mbetsh shëndosh!

Sado që jam si pikëpyetje
Gati këmbët i heq zvarrë
Dashuria-burim jete
Zë e pi dhe bëhem djalë.

Dhe llastohem a s'llastohem
Unë tani sikur kam vënë krah
Them të drejtën: hiç nuk ngopem
Dashuri. . . edhe sevda. . .

Përqafime, Përparimi

## DIKUR

Dikur më thoshe: - Rri i qetë!
Rri i qetë dhe mos u shqetëso!
Kjo thënie më bënte si me fletë
Se vinte nga një njeri që të do.

Dikur. . . epo sa qe bukur!
Ku ka më bukur kur gugisin "dy pëllumba?!"
Tek shkruaj, jam pak turbull
Se dashurinë tonë sikur e "vranë" me plumba.

Dikur. . . dikur, epo shkoi kaq kohë
Se koha e bukur nuk harrohet
E kujtoj dhe bëj "oh!"
Se çdo gjë nga e shkuara më kujtohet.

Kur vije e më hidheshe në krah
Kur vije dhe putheshim me mall
Seç gaz që çlirohej që "ah!"
Mbresohe dhe, tash, kokëbardhë.

Dikur-dikur, po shkoi e vate
Erdh çasti që çdo gjë u prish
Me mall zë kujtoj ato çaste
Dhe ti i kujton natyrisht.

U prishëm për shkaqe banale
Nga koha e keqe si “ferr”
Më bluatë, më bluatë, o malle!
O shpirti im , si s’del?

19 maj 2012

## PENG I NJË PROFILI

Me bishtin e syrit, përvodha profilin
Lojta prej fiqirit, se më solle prillin
Lëkura e lëmuar, flokët si pëndkorbi
Aq jam i mbresura, sa më zuri "kobi!"

Buzët pak të fryra, të kuqtë natyral
Unë, sado me thinja, u ngrish në alarm!
Sytë e tu të zinj, kanë dritë përvëluese
E humb si fëmijë, nga ti, moj "Venuse"

Goja pak e hapur ( e etur për jetë)
Unë si peshk i kapur mu në tënden rrjetë.
Rrjeta krejt reale, nuk është si trillim
Tash e humbi fare, ditëziu, Përparim!

Bie në rrjetë i tëri, si peng i një çasti
Profili ç'më bëri? Vajti, miku, vajti!
Ma ngule shikimin, mbeta i shastisur
Tek mbyll vjershërimin, ende jam i "krisur"

21 maj 2012

## PORTRET

Flokët krehur bukur, mbërthyer me karficë
Të shoh e jam turbull, sikur erdh "baticë"
Dukesh lozonjare, tek "sulmon" me sy
Unë si në alarme (më plaçin të dy!)

Vështrimin me epsh, peng i një dëshire
Nga Zoti e gjeçë, o moj zonjë me hire!
Delikat parfumi, më kënaqi era
Më thuaj kush s'e humbi, kur buis pranvera?

29 maj 2012

## UNË E TI

Unë e ti fajtorë pa faj, të plagosur mbemë për jetë
Dhe asnjë s'e ka kollaj, të harroj një të vërtetë.
E vërteta mbeti ëndërr, si një makth që na prish gjumin
O moj kohë që ishe shëmër, mos qe mirë të nisje plumbin?

Ta hajë dreqi, pse të lozim? Sikur ç'qe, s'ish e vërtetë!!!
Tek po shkruaj, po bëj nervozin( të harroj , s'e kam të lehtë)
As dhe ti si fshat që duket, s'ka nevojë për kallauz
Tani është lehtë të thuhet ( ajo kohë na i bëri "sus")

7 qershor 2012

## Ç'ËSHTË KJO HËNË MAJI?

Ç'është kjo hënë maji që sheh nga dritarja
E paskam kollaj që sytë mos ia ndaja?
Trupi fin, i hollë; buzëqeshjen tunduese
Më zuri një "kollë"; khu-khu, torturuese!

Zë e kërcen valc para syve të mi
Hajde e mos plas! Plaç, o pleqëri!
Tek po gjerb kafenë, sytë asaj s'ia ndaj
Në s' e dini "psenë", jua them pastaj.

Shih si rrotullohet, sikur shkel mbi thua
Ka dreq që s'tundohet (më marrtë dreqi mua!)

9 qershor 2012

## CIGANIA

Një cigane në shelgjishte
Eh, si ishte! Eh, si ishte!
Në shelgjishte bën purteka
Sa e pashë dhe tak: u “meka!”

Pra, u meka! M’u mbajt fryma
Më goditi vetëtima!
Vetëtimë që ra e shkrepi
Dhe mënd ika, unë: i shkreti!

Bëj t’i flas, po m’u pre goja
Dhe, për pak, më doli boja.
Më vu re dhe zuri qeshi
Mos vallë do më “përqeshi?!”

Dhe pa folur, u djersita
Më besoni: u lajthita!
U lajthita, s’fola fare
Po ç’ më bëre, moj cigane?

Po kur erdhi, u afrua
Obobo, ç' më gjeti mua?!
Veçse qesh. . . po vjen. . . po vjen
Tash nga mëndja jam ujem!

Vjen ajo, më zë me dorë
Unë po gati ndizem horë
Mos vallë «flama» më zuri
Për pak nga unë, iku burri.

Dhe atje mu në shelgjishte
Me ciganen si më ishte
«Këndoj» këngën e qëkurit
Ende ruaj «tapitë» e burrit.

15 prill 2012

## ÇAST

Ta mora dorën e butë e të bardhë dhe me
delikatesë e putha
Ç'do të gjente nga një kokëbardhë? Më thuaj:
-Pse të zu turpa?
Nuk doja të flisja për vegimin tim, po për flokët e
zinj si nata
Dhe lindi tek unë një përdëllim, për të puthur
buzët e mjalta.

Se sytë e zesë e qerpikët e gjatë, sikur më
gudulisën gushën
Në shpirt kam zjarr(digjet druri i thatë), ta shuaj
vura buzën.
S›thonë kot që dashuria s›ka moshë dhe nuk ka
mëdyshje
Sa e bukur qe , o moj mos qofsh! Më fshike,
mike, më fshike.

26 qershor 2012

## MË DUKET

Më duket sikur në xhep kam diellin
Se aq i lumtur jam
Në nuk kam diellin, kam mademin
Mademin që më ka xhan.

Ajo më ka, po dhe unë e kam xhan
Po ç'duhet më shumë për i lumtur?
Se ajo për mua bëhet kurban
Dhe si flaskam pastaj turbull?

Turbull s'flas fare dhe jam i kthjellët
Siç është i kthjellët një qiell pa re
Diellin, pra, e kam futur në xhep
Dhe s›ka më të lumtur se ne.

2 korrik 2012

## TI

Ti më ke imazhin e një mulateje
Me buzët e mishta e syvezullues
Vathët e mëdhenj kapelën prej kashte
S'kanë si më bëjnë pak hutues.

Afrohem dhe ndjej aromën
(Aroma më bën eksitues)
Se më sjell t'hu kohën
Një kohë kur nuk rrija "sus"

Eh, sa kënaqësi pata atëherë
Portreti i mulates s'më hiqet nga sytë
Ndaj kur më shëmbëlleve kësaj vere
Gati m'u mbytën gjemitë.

2 korrik 2012

## MULATJA

Kishe vënë kapele kashte edhe vath të mëdhenj
Dale, dale, moj mulate, se s'të ndjek dot andej
Buza jote aq mishtore dhe vështrimi vezullues
Seç më çon në kohërinore, kur qeshë zjarr e prush.

Vjen ti më zë me dorë e buzëqeshur më tërheq
-Hë, do tundësh këmborë a me mua do shkosh në dreq?
Dhe më qesh apo s'më qesh ( ja sheshi! Ja mejdani!)
Mos mulatja më përqesh dhe pastaj të doli nami.

Kohë nuk ka. Po hë, o burra! ("Ujku" para. E "vret" dot?)
Përparim, të humbi vula! Nam e erz trego sot.
E që thoni, gjëkafshë s'thatë; tek mejdani mu buzëlumi
Me mulaten që qe mjaltë, dogja unë "dufte" burri.

3 korrik 2012

## PO KUR THONË

Po kur thonë që parajsa është në qiell
Dhe portën Shën Pjetri ruan me kyç
Mua buza jote më këndell
Dhe sa për atë parajsën tjetër nuk pyes hiç.

As që më duhet parajsa mister
Ku duhet të trokas diku në një portë
Mua më duhen sytë tu mbushur qiell
Dhe puthja jote aq e ngrohtë.

Atë, parajsën tjetër le ta ruajë Shën Pjetri
Po mua më duhet gjithçka nga ti
As që më duhet ç'thotë njëri a tjetri
Ku ka më të ëmbël se ti?

Dhe e kam në prova. Nuk flas në tym
Ku ka më parajsë se sa dashuria?
Për ty shpirtin tim e bëj teslim
O gëzim i gjithë ditënetëve të mia.

11 korrik 2012

## DALE, MOJ!

Dale, moj, se iku mosha
Unë jaarani që mosqofsha!
Iku mosha, shkoi e vate
Ja, kështu, moj buzëmjalte.

Buzëmjalte hoje-hoje
Buzën time kur e koje
Kur e koje, kur e koja
Sa, për pak, më doli boja!

Dale, moj, se mosha iku
Se u thinja unë, ashiku.
Unë ashiku, kokëshiniku
Buza jote aq më fshiku.

Aq më fshiku, aq më piku
Pak më keq seç nxeh korriku.

19 korrik 2012

## E LEHTA SI HIJE

Ti je e lehtë si një hije
Dhe çapëlenë pa u ndjerë
Sa hire ke! Sa hire!
E bukur je si Venerë!

Je si një arie që më mallëngjen
Melodia e kësaj arie më magjeps
Nga hiret e tua bëhem ujem
Sa lëpij gjuhën, se aq më moleps.

Të shoh dhe zë e fërkoj sytë
Se vallë mos kam qenë në ëndërr?
Po ky besoj unë tek magjitë
Jo e lehta si hije, je zhgjëndërr.

E magjishmja tek ti është e shprehur
Se je si një Afërditë e gjallë
Nga hiret që ke (ca më shumë ato "fshehur")
E humbas aq, sa marr përrallë.

24 korrik 2012

## KUR TË REFUZON NJË GRUA

Kur të refuzon një grua a të shtyn me neveri
Je i tillë që s'merr dot"hua", se s'e kthen dot "borxhin" ti
Ajo ty të jep shtymën, zë "flirton" me një "Gilgamesh"
Do të thotë ke hedhur "firmën"( je "jashtëloje", a merr vesh?!)

Natyrisht, të zë alarmi, je mësuar veç me ngadhënjim
Në Stamboll ka mbërritur nami, e kupton, o miku im?!!!
Je si zog që s'ke më flatra ( je si burrë, pa burrëri)
E shoh mirë, të ka zënë "data" (e moj qëne, pleqëri!)

24 korrik 2012

## E DI

E di që ndjenja ime është pak idiote (si kundër natyrës e moshës)
Por s'jam i vetmi mes kësaj bote që mos tundohem nga portreti joshës.
Vështrimi yt më bën pak të marrë dhe, sikur ndodh një prapakthim në vite,
Një prapakthim paksa si vulgar, por e them hapur: nga kujtesa s'më shqite.

Më duket që ky përjetim është veç imi (ti s'e di në je kthyer kësaj ane)
Por, në fund të fundit, përse mos e dini që jini e shtrenjtë për mua, moj xhane?
Të shkrova, se kaq duhet ta dish: se gjithmonë je e shtrenjtë për mua
Unë e di mirë, ti je veç"ish", por je një "ish" që, për çudi, prapë e dua.

29 korrik 2012

## VËSHTRIMI I SYVE TË TU

Vështrimi i syve të tu si një libër i hapur
Ku unë di mirë të “lexoj”
Lexoj mendimin ënd të pashfaqur
Që më thotë: - Të dashuroj!

Mendimet e pathëna janë si fantazma
Fantazmat s’duhet lënë të na sundojnë
Unë nuk besoj në to (jam me flokë të bardha)
Mendimet e pathëna di t’i deshifroj.

Vështrimi i syve të tu vjen nga “vise të njohura”
Stresin ma heqin e bëhem si i plotë
Mbushem me shpresë (ikën e panjohura)
Dhe vjen , pas pak, përqafimi reciprok.

1 gusht 2012

## PËRJETIM

Fytyra e lëmuar, e butë si kremi
Buzët- mjaltë kripur me kanellë
Kaq s'është pak mos më pushtoi shendi
Ah, ti: e gjitha më këndellë!

Them: - Mos me "hile" ka punuar Zoti?
Kur ty të ka bërë krejt si jashtë serie
Po a mund të duroj unë, zemërdobëti,
Që mos pëlcas prej "zilie?!"

Trupi i brishtë, po sa i zhdërvjelltë
Shpërthimi gazmor dhe sa buçimtar
Sa të shoh ty, zënë e më pushtojnë "dreqtë"
Ca"dreq" që më bëjnë djaloshar.

Ç'them, nuk është stisje e krisur
Por një përjetim i mbushur me mbresa
Daç Perëndinë! Pse moj syormisur
Më çon në kohëra që u ka vdekur «licenca?!»

21 gusht 2012

## VALLTARJA

Tek kërcen në majë të gishtave si një dre që fillon vrap
Fillon vrap, t'u shpëtoj bishave, kurse unë po
heq"adhap"
Ke lëkurë kadife të errët, sytë i hap, sikur më "hanë"
Unë sado ashiki serët, mëndja ikën avadan.

Eh, moj valltare e bukur! Që çudite të madh e të vogël
Dhe unë u bësh turbull, aq sa mëndja më vjen rrotull
Vrig nga unë hodhe shikimin (ta dish, sa tundues)
E more më qafë, Përparimin që as pleqërisë nuk rri
«sus»

22 gusht 2012

**KUR. . .**

Kur ha buza për një buzë, shkelet syri për një sy
Gjaku valë e gjaku shpuzë; çfarë të them që vallahi!
Fët një vetull për një vetull ( goja gojës nuk i flet)
Dhe në isha duke vdekur, do të ngjallesha: Krishti vet!

Bluza enkas e zbërthyer, duket gjiri si bostan
Në shejtan tak jam kthyer, se s›duroj engjëll, moj
xhan!
Trupi fin, i drejtë kavak, beli sa e pushton një dorë
Sado jam tani plak, s›ka si mos ndizem horë.

Në «peizazhin» që e njoh, tutje thellë diç kërkoj
Në dëgjon ca»ah» e «oh», «fajet» vet i pate, moj.

30 gusht 2012

## KUR TË PUTHA

Atë çast kur ty të putha, gjithë mjedisi u mbush diell
Diell lulishtja, edhe rruga; epo vallë ç’është ky mister?
Flasin me zë të lartë, por unë gati bubulloj
Bubulloj nga ti buzëmjaltë; se veç mjaltë kam në gojë.

Këtë ëmbëlsi s’ e kam hasur dhe jam krejt si i dehur
S’kini pse bëni si të gajasur; unë, ëhë, s›jam velur,
Më duket sikur jam tjetër ( po kur thonë veç stinët kthehen?!)
Jam rihur, s›jam më i «vjetër»( nuk skuqem, tek «rrëfehem»)

28 shtator 2014

**NUK TË GJETA**

Nuk të gjeta si një send në rrugë dhe as si një zog në pyll
Të pashë dhe ndoqa tënden gjurmë se ti qe si një yll!
M'u duke krejt si vegim, me flokët e verdha si flori
Pastaj, ç'qe ai vështrim që mënd më hëngri me sy?!

Kalova në gjendje makthi, si një panik a çast turpi
Por nuk zgjati shumë çasti ( më keq, po më hante trupi!!!)
Pastaj rrobat t›i hoqa një nga një( si gjethe që bien vjeshtës)
Kujtim, po pse rehat s›më lë? Dhe mbytem debulesës.

31 tetor 2012

## DIKUR

Nëpër ara plot me plisa
Unë opingat seç i grisa
Seç i grisa se të ndoqa
Deri sa një ditë të poqa.

Unë të poqa, po s' të fola
Mos vërtet më kot u "lodha"
Por u bëre ti "lidere"
Dhe më tregove "mistere"

Ti, moj, ti më nxore turpin
Se zbulove tek unë burrin.
Tash kur vjen, të pres në krah
Dhe bëjmë" nxemjen" oh, e ah!

25 nëntor 2012

**O MOJ MIKE!**

O moj mike që më shkruan dhe më hap "defterë" të vjetër
Në rebel diku më quan, më ngatërron mua me tjetër
S'jam rebel, por sevdalli; më ik mëndja pas një syri
Siç më iku sot për ty; ti më shkruan: - Mëndja s'të hyri!

Si t'më hyj, a s'jam i vdekshëm? Epo si mund të duroj?
Vjen më shpon si pa mistershëm ( unë a ti faj kam, moj?)
Iku mëndja, bredh pa fre: mu si kalë që është trullosur
Të vijë mëndja në gone, nëma syrin e "flamosur".

25 mars 2013

## IKU VJESHTA

Iku vjeshta se ranë gjethet, po vjen dimri: oh, sa ftohtë!
Për çudi si të kem ethet; djersët çurg dhe jo më kot.
Nuk flas kot, janë djersë të ftohta dhe në trup me
mornica
Sikur ja më përfshiu shqota, se kaloi kjo, vetullspica.

Mirë kaloi, po tak me sy (seç më thotë po është mister)
E ndjek pas se dua ta di; dua ta di pse synë më shkel?
Nxitoj këmbët që ta zë të zbërthej atë mister
Se meraku nuk më lë (shpirt, o shpirt, që mënd po del)

Pa më the e pa të thashë, vetullspicën unë zura
Ca me vrap ca me avash, në një vend atë e shpura
Në një vend atë e shpura se më kot s'më shtiri çikë
Ja dhe firma, ja dhe vula ( se çfarë bëmë pikë-pikë-
pikë)

25 nëntor 2012

## DASHURIA E PARË

Asgjë. Asgjë nuk kam harruar
Druajtjen dhe flokët me brilantinë
Çastin që të kam përqafuar
Pse s›kthehesh prapë, moj stinë?

Stinë qe, se aq zgjati
Papritur dhe, sakaq, u prish
Ajo stinë *made in* mjalti
S'harrohet, moj mike, ta dish.

Dhe erdhën prapë të tjera
(se prapë rashë në dashuri)
Po s'harrohet ajo e "vjetra"
Të kam dashur ty si asnji!

Të shkruaj kështu që ta dish
Ajo stinë nuk kthehet prapë
E kujtoj dhe bëhem i trishtë
Për dashurinë e parë të mjaltë.

5 dhjetor 2012

## MOJ BJONDE

Moj bionde me ngjyrë si mjalti
Moj bionde me syshkëndijues
Si paskam faj unë, i ngrati,
Që të shoh dhe bëhem turbullues?

Daç Perëndinë, qëndro një çast me mua
Kaq dhe nuk dua tjetër
Të dua biondinë ! Të dua!
Unë jam ashik i vjetër.

6 dhjetor 2012

## GJITHMONË

Gjithmonë bukurinë e mendoj si një trup, po trupi ka formë femre
Dhe mos kujtoni se kam turp (janë fjalë që dalin prej zemre.
Se bukuria është veç nocion dhe s›ka aspak formë konkrete
Sado abstrakte, të jep afeksion, kur ka model femre

Kapem unë nga ky afeksion dhe ndjej të rrahura zemre
Bukuria veç një femre i shkon ( femra- një botë me mistere)
Dhe mos kujtoni se shkruaj kot, bukuria është sozi e një femre
Çdo burrë bëhet pak Don Kishot, e kush nuk e humbi veç prej femre?

12 dhjetor 2012

## PA TITULL

Flokët të zinj pis, sytë si thëngjilli
Nga mos lajthis, unë që jam bandilli?
Një fytyrë të qashtër, zëmrën ke të çiltër
Unë, ashiku i varfër, behar shoh; S'ka dimër

Ca krahë ledhatues, nga unë seç po zgjaten
Sa çast torturues! Ç'patën krahët? Ç'patën?
Më je më e bukur, tek shkruaj nga largësia
Çast që je i lumtur: - Rroftë dashuria!

Rroftë dashuria! Ndjenja më sublime
Për ty poezia, o moj shpirtka ime!

13 dhjetor 2012

## LETËR GLUKUT *

Herr Gluk! Bëje një këngë për mua siç bëre për Orfeun dhe Eurudiçen
Se më la e dashura, më la (sa u ndava unë me miken)
Tani jam si gjoshinar i vetmuar dhe s'kam ku të shkarkoj pikëllimin
Sa plagë më ka shkaktuar; me plagë e kam unë shpirtin.

Se ku ka më keq se i braktisur (a mund që të rrohet vetëm?)
U thye paqa si qelqe e krisur dhe s'di si ta shtyj jetën
Herr Gluk! Bëje këngën për mua, ta vë mbi plagë si balsam
E dua atë këngë, e dua se shpirti sa nuk po bën "bam!"

*Kristof Wiliband von Gluk- kompozitor gjerman i shekullit XVIII
Orfeu dhe Euridiçe u kompozua në vitin 1762.

15 dhjetor 2012

## PEIZAZH DIMRI

Pemët e zhveshura seç kanë një trishtim
E ndjejnë siç duket të ftohtët në palcë
Nga oxhakët e shtëpive seç del tym
Për çudi, në valët e radios luhet një valc

Tek vëzhgoj, bie preh i këtij vëzhgimi
Dhe mëndja më ikën e mbërrin diku
Aq e humbi, moj mike, mendjen Përparimi
Sa iu duk për një çast si të ishte me ju.

Se dimër qe. . . kish rënë dëborë e parë
Kur, sakaq, mbi mua ra një top dëbore
Hodha sytë. . . dhe dëgjova: - Më fal!
- Më fal, - përsërite. Jam fajtore!

E gjitha kjo ndodhi vjen e më pushton
Dhe kotem tek rri vetëm e çlodhem me nge
Trishtimi i pemëve dhe bora që s›pushon
Ma morën mendjen dhe ma sollën atje.

Fjollat e borës zënë e dendësohen
Dhe rruga mbulohet me petkun e bardhë
E ndjej trishtimin e pemëve (duket sikur ankohen)
E vuaj si ato. . . se në shpirt dhëmb një plagë

15 dhjetor 2012

## “FUNDBOTA?!!!”

Ndërsa dimri po shkel me putra ariu
Nga supet e mia-refren i një kënge
Tek ndjek peizazhin ku gjithçka ngriu
Unë motivin e këngës sjell në mëndje

Gjethet janë»tretur» dhe qielli i trishtë
Fryn e shfryn dimri si i zëmëruar
Motivin e këngës e kam për një «ish»
Që doja ta kisha për ta përqafuar.

Kujtesa ime si një parcelë e mbjellë
Ku rriten bimë e drurë të gjelbër
Parcelë, moj parcelë, tani seç më sjell
Atë motiv kënge ku nuk ndihem i vjetër.

Fragmentet i mbledh dhe kënga del e plotë
Tani për dimrin e ftohtë më as që pyet
Kur thoshin që më 21 dhjetor do merrje fund, moj botë!!!
Po ku pyet për një fundbotë një si unë, poet?!

Poeti beson tek jeta. Beson tek dashuria
Dimrin e acartë dhe profkat poeti i mund
Monument për jetën sot është poezia
Jetë! Je e bukur! Botë, për ty nuk ka fund !

21 dhjetor 2012

## MË KULLOI SHPIRTI

Më kulloi shpirti si ujërat e dëborës në prill
Mu në placëdimri, qëlloi që u bëra bandill
Jam unë bandilli sot që e humba pas një syri
Shko në esfel, moj botë! Se jam me një
panjëprilli.

Nuk kam jo më flokë të bardha(a s'thanë: erdh
fundbota!)
As që pyes unë në u mardha, më ngroh, o miq,
magjiplota!
Dimri vu majat nga thembrat; rreth e qark ka veç
behar
Ku pyesin për dimër zëmrat kur janë të
mbushura me mall?

Kështu ndodhi me mua sot, kështu ndodhi dhe
me atë
Jo. Asnjëherë nuk zhdukesh botë! Dashuria do
jetojë gjithnjë.

21 dhjetor 2012

## KUR TË SHOH

Kur të shoh aq të trishtuar, mua më dhëmb diçka në shpirt
Zëmra thellë në kraharuar mu si Krisht i vënë në kryq.
Ke një vilani këputëse ( vilanisë nuk i di shkakun)
Çastet janë aq torturuese, sa dhe turbull më bëjnë gjakun.

Jam i dehur se kam pirë dhe shikoj pak si turbull
Por dhe pak desh kam ngrirë, u shokova, moj e bukur
Dua ta heq nga ti trishtimin dhe tek ti të vijë kthjelltësia
Në ta dhashë unë përqafimin, nuk e paçë fare nga pija.

1 janar 2013

## MIKJA

Tek shallin e hodhe mbi sup, qëndrove për pak e menduar
Të vështroj pak si paturp dhe mendjen s'di ku kam çuar
U ktheve me profil nga unë (tiparet u bënë më të njehsuara)
Tani më zuri me shkumë ( u kthyen motet e shkuara)

- Oh, po kjo qenka Lejlaja! Mikja që pata dikur
Më nuk zgjaste "shakaja", drejt teje u lëshova "flur"
Se vite të tëra kanë ikur, por ja që ndodhi çudia
U kthye "noksani" i krisur. . . dhe u përsërit historia.

2 janar 2013

## BRENGA

Brenga si rrobë u shqep vende-vende
Dhe zunë e rrodhën kujtime
Më erdhe, moj mike, ti në mëndje
Dhe u mbyta në mallëngjime.

Vjen një kujtim i largët
Vjen si një mbresë e çmuar
Dhe fillojnë e dhëmbin plagët
Më shumë dhëmbin kur je i moshuar.

Pa vjen nostalgjia e të pushton
Dhe zhytesh në detin plot brenga
Brengë, moj brengë, ku vete e më çon
Tek mikja që më ka humbur adresa?

4 janar 2013

## KË NUK KAM PYETUR

Kë nuk pyeta për ty, aq sa jam bërë i bezdisur
Vazhdoj e pyes për ty , sado që jam leqendisur
Se dua që ta di ç'ka ndodhur në kaq e kaq vjet
Se iku ai"çast i zi", ai regjim i gjithi: rrëmet!

Nga mëndja nuk të hoqa, sado që padrejtësisht na ndanë
Zëmrën dhe tani kam copa, nga mëndja jam duman
Pyetjet m'i marrin me të qeshur( e njohim, por më tej s'dimë)
Po unë dorë kurrë s'kam hequr (s'e shohin? Nga koka më del tym)

S' u kthehemi viteve para, kur bashkë qemë si një trup
Mallkuar! Mallkuar ndarja! Me "vulën" si të kishim bërë turp!
Mes dashurisë, u fut politika: biografia- në plan të parë!
O asaj kohe i rëntë pika! Dashuri të pastra ka vrarë.
4 janar 2013

## MEDITIM PRANË ZJARRIT

Gjuhët e flakës lëpijnë oxhakun, ndërsa zjarri brambullin
Aq ma ngrohin tani gjakun, sa dëbojnë dhe pleqërinë
Zu më bëhet gjaku valë dhe, papritur, lëshoj fletë
Sikur tak u bëra djalë, edhe zë e përpij retë!

Pa lëshohem si rrufe dhe si djalë zë bëj "kërdinë"
Për asgjë nuk lëshoj pe, ca më shumë për dashurinë
Kohë e largët më vjen afër, hingëllij si kalë pa fre
Brambullin zjarri në vatër; ndaj nuk vihem në mengene.

Pleqëri, moj qofsh lanet! Ma ke bërë tetë me dy
Pranë zjarrit jam levend. . . nuk më shihni? Jam i ri!
- Xhan, o zjarr ! Xhan, o burrë! Kështu tha gruaja qëmoti
Pranë zjarrit zë «thyej gurë»; jam Ante dhe jam i ploti.

5 janar 2013

## RASTI

Befas, ne u pamë përballë. Rasti? A nuk është mbreti i botës?
Vite kishim pa u parë, ndaj më luajti çargu i kokës.
Se më ishe si më ishe! Si bërë qe ti, me dorë!
Ndaj dhe më ndjen ma prishe, mua, sevdalliut të gjorë.

Vite, vite qemë pa parë (epo nuk qenë vitedrite)
Që t'më hiqej ai mall, që të hiqej dhe ty, mike,
Mendjeprishur e, pastaj, sikur erdhëm në gone
E ta hajë, dreqi ta hajë! Mall, o mall! Pa qysh e pse?

7 janar 2013

## JE AQ E BUKUR

Je aq e bukur, sa, po të isha mbret, për ty do falja mbretërinë
Flas fare kthjellët: s'gënjen mosha e tretë. Di dhe çmoj bukurinë.
Se ke një bukuri rrezëllitëse, si një yll vezullues plot ndriçim
Je mahnitëse dhe aq e magjishme, sa e humbi Don Kishoti, Përparim!

21 janar 2013

## ÇUDITEM

Çuditem me burrat e tjerë ( nuk vënë re këtë fytyrë delikate?!)
Oh, të lutem, duku dhe njëherë! Sharmante je. Sa sharmante!
Duku qoftë dhe në largësi ( se «rrugët e gjata» s›janë për mua)
Nuk mundem jo. Nuk kam se si? Të të shoh dhe mos bëj «ua!»)

Ua, se je aq befasuese si një rrufe në qiell të kthjellët
Më mblodhe grusht e më kërruse, se kot s›jam i vdekshëm.

22 janar 2013

## PLAK I ÇARTUR

Syrin tënd, moj, do ta ha; do ta ha syrin të gjallë
Dhe mos e merr shaka, ta dish mirë, moj vetullngjalë.
Syri yt, i mbushur qiell sikur më bën mua isharet
Le të vete në esfel, se nuk ka faj kush vret.

Përmbi syrin është qerpiku; një qerpik i gjatë me bisht
Është qerpiku që më fshiku dhe më "vrau" egërsisht
Nën sy a nuk janë faqet ( apo s'i ke si mëndafsh?)
Unë për faqet sa s'marr lagjet as që pyes në thonë
gjëkafshë?

Pas faqeve, vjen buza ; buza lyer si shegë e kuqe
Mua për buzën më ha hunda; jam sherret e jam me
huqe.
Huqëlli, po bëj më tutje (thonë më tutje që është gjiri)
Unë për gjirin s'pyes nga turpe; mu për gjirin më dol
syri.

E them troç: - Jam plak i çartur! Ende unë ruaj huqe
djali
Ndonëse tani jam flokëzbardhur, turrem tutje nga
është malli.

25 janar 2013

## DASHURIA

Të ndiqja, të haja me sy; me gojë s'të thashë asnjë llaf
Më shihje dhe më the ti: - Pa trokitur cila derë u hap?!
Tani s'mbante ujë pilafi ( Ç'do thoshe mike më shumë?)
Di dhe lexoj atë "far qitapi" ( fjalë s'kam, po punë)

26 janar 2013

## PEIZAZH I GJALLË

Kur të shoh të veshur, më duket "maskim"
Të dua të zhveshur , je gjitha blerim
Në "gurëzat" e gjinjve, ulem dhe pi
Tutje u them thinjave! Larg, o pleqëri!

Buza përmbi buzë; bota më është tjetër
Trupi përmbi trup, po ç'kërkokam tjetër?
Ky peizazh i gjallë seç më bën me krah
Sikur bëhem djalë! Eh, sa bukur! Sa!. . .

24 janar 2013

## NËPËR ËNDRRAT E MIA

Nëpër ëndrrat e mia, vjen e shfaqesh
gjithmonë ti
Nuk m'u nda hiç hija, se përse as që e di?
Se mungesën unë e ndiej, siç ndien pema
gjelbërimin
Me askënd nuk të këmbej. Je e shtrenjtë për
Përparimin.

25 janar 2013

## LËMË TË PI

*" Ndaj, paprerë, kupat zbraz poeti!"*
Esenin

Lëmë të pi, moj mike e dashur!
Lëmë, mike, të pi!
Në më sheh me buzë të plasur
Kam rënë në dashuri.

Thonë që ja nuk ka lezet
Tash, në pleqëri
Se, gjasme, në moshë të tretë
S›paska dashuri?!

Ja tek shkon një gurelmaz
Mëndja seç më iku
Nuk ma var, sado i flas
Vajta kokëshiniku!

Kupat mbush dhe po i zbraz
Që pak ta harroj
Gurelmaz, për ty po plas
Mjerë, kush dashuroj!

26 janar 2013

## PO TË ISHA. . .

*“. . . vetëm jeta e engjëjve është e pastër”*

Franceze e shekullit XII

Po të isha prift në një kishë apo larg në manastir si murg
Jetën pa një femër e quaj hiç. Pa një femër të jetoj, nuk mund.
Dikush më merr si Kazanov, një tjetër më quan Don Zhuan
Kam lerë e jam rritur në Petovë; transparent jam si xham.*

Tek lexoni, e shoh: tundni kokën (ndonjë edhe buzëmbledhur)
Po veç femra e zbukuron botën. Pa femrën, botën e kam pjerdhur!
Dhe mos më merrni për të çartur (unë shkruaj ashtu siç ndjej)
Në flas dhe shkruaj kaq hapur, femrën me asgjë s’e këmbej.

Për femrat kam adhurim: për çdo femër kam respekt!
Jeta, pa to, s’ka kuptim. Pa femrën, jeta do qe, e shkretë.

27 janar 2013

## LOTI

Që nga syri yt i bukur, bën pikiatë e bie një lot
Unë e shoh e bëhem turbull, se me lot s'të shoh dot.
U var loti, mori faqet! Përmbi faqe bie pikiatë!
Sa vlerë kanë vallë llafet(gati dita m'u kthye natë)

U bë natë se qeshë turbull (syri im zu mjegulloi)
Zë puth syrin tënd të bukur (sakaq syri yt s'lotoi)
Pastaj zë e mbushem frymë, e puth buzën që po
"vuante"
Loti yt shkoi në vidhimë, se di të shëroj "esnafçe"

10 janar 2013

## SOT

Sot po bie shi me gjyma dhe unë jam mbyllur brenda
Po më erdhi, befas, mikja ( bëmë me të ca”punë të rënda”)
Pllaq e plluq me të zë puthemi (supet lagur, zemra-zjarr)
As nga kurrkush nuk ndruhemi ( dhe, pas pak, jemi “tharë”)

I “tharë” unë, ajo e “njomë”; shiu mori arratinë
Se të dy, atje, në dhomë zjarr e ndezëm dashurinë.

30 janar 2013

**PËRSE?**

Përse e kërkoj aromën tënde
Dhe dua ta ndjej atë përqark?
Oh, ta them troç: -S'jam në gjendje
M'u rrit adrenalina në gjak.

Në dimrin e jetës jam si oxhak i ndezur
Që atë mjedis mund ta ngrohë ende
Aromën e kërkoj që më ka kalamendur
Mëdyshem e mëdyshem dhe them: -Përse?

Përse? Pyetja vjen si një obsesion
Hahem me veten dhe s'ia gjej përgjigjen
Dihet se sa në siklet je në moshë të vonë
Kur gjithkund rri e kërkon miken.

E kërkon jo se me të do bësh "kiametin"
Por si një balsam mbi plagën e një kohe
Më së fundi, e gjej dhe më heq sikletin
E asaj "përseje" si pasthirrmë e një "ohe"

9 shkurt 2013

## PROFILI I NJOHUR

Tek ti pashë një profil të njohur
Ngulur në kujtesë për vite e vite
Por unë, ende, nuk jam "lodhur"
Nga emocione dridhëse, moj shpirte!

Të pashë me dega mimozash në duar
(Ato mimoza për mua s'janë, natyrisht)
Sa vite ! Sa vite që kanë shkuar
Që unë s'i harroj, çuditërisht!

Në fytyrë kishe një shkëlqim
Siç më shkëlqen zëmra kur shkruaj për ty
Zë e këndell veten me këtë përjetim
Them me vete: - A më kujton mua tani?

E di që ky përjetim është pak përçud
Kohëra kanë shkuar dhe vite e vite
S›rri dot pa shkruar, kur të pashë në rrugë
Profil i njohur, moj e shtrenjta mike!

16 shkurt 2013

## PËR SHËN VALENTIN

Më thotë një mike mua: - Po ku je, o Përparim?
Harrove duket, pothua, se sot është Shën Valentin!
Sot është Shën Valentini dhe nuk shkrova dhe një rresht
Mike, ka “vdekur” Përparimi siç vdesin gjethet në vjeshtë.

Se po thahet shpirti im dhe po vyshket pak nga pak
Gëzuar Shën Valentin veç për vajza e çunakë.

14 shkurt 2013

## ERDH PRANVERA

Kur shoh pemët mbushur lule, e kuptoj se erdh
pranvera
Për një çast mbi prehër m'u ule, mikja ime, Antuanela!
Se kur shoh që pemët çelin, zë përqas, afron kujtimi
Edhe hiç s'e mbaj shendin, si nuk mbaj dot
mallëngjimin.

S'mbaj mallëngjimin e një kohe, tutje: sa vite më parë
Ndjej regëtimat e një "ohe", nga ca plagë që kam
marrë
Më mallëngjen malli i njëherës dhe më bëhet si tani
Është çudi që unë, pranverës, nuk pranoj që s'jam i ri.

Rihen pemët. . . rihen stinët ( mu si pemët çel "lastar")
Ke parë ti që ikin thinjat ( në pranverë unë bëhem
djalë)

7 mars 2013

## BUZËQESHJA JOTE

Buzëqeshja jote, e ëmbël, femërore, seç i thotë shpirtit tim rebel
Më çon ndër kohëra rinore (çapkënshe më bën apel)
Buzëqeshja jote, e bardhë: e shpon errësirën pis!
Çuditem që unë kokëbardhë dua errësira të bëjë bizz

Duket errësirën e çaj, me syrin që e kam bërë shpatë
E çaj, errësirën e çaj dhe, mandej, vjen çasti i mjaltë
Kështu ndodh si përjetim, se mushka kështu do drutë
Përjetimi është pak si trillim, se drutë e mia janë prerë "shkurt"

Tjetër gjë është dëshira; sa i "ashpër" është realiteti
Buzëqeshja është "shtriga" që më fut në rrugë "gazepi"
Dhe vërtet që kështu ndodh: një buzëqeshje mendjen ma ngre!
Por shpirti im u lodh, u çlodh duke ngrënë thana në shënëndre.

10 mars 2013

**NJË SHI I BUTË**

Një shi i butë si në lirikat japoneze, më lagu sot, më bëri trok
Mëndja më shkoi në kohë të kahershme, kur nga një shi u lagëm tok.
Na zuri tok dhe ishim të rinj, ndaj për shiun e butë as që pyetëm
Befas, dy trupa u bëmë një dhe thamë: - Zgjat, o shi, tërë jetën!

Ka ndodhur kështu ka vite e vite( sa vite kush i mban mend, vallë)
A i kujton ndonjëherë, moj mike, se sot m›u faneps e ndjeva mall.
Shiu vazhdon ashtu urtë e butë dhe as e ndjej që jam lagur
Shiu i butë: lag të marrë e të qutë, por unë me mend nga ti kam ardhur.

25 mars 2013

## SHOH NJË ZONJË ME SYTË BLU

Shoh një zonjë me sytë blu
Ububu dhe ububu!
Unë u plaka, po kështu
Nuk kam parë të tillë syblu.

Do jetë larë, - them unë, - në det
Se të sheh dhe bie tërmet!
Kur t'i ngul, more babaçe!
Iku burri. . . kot bën llafe.

E që thoni: - Lele, ngriva!
Sa mbi të sytë i shtiva
Uni i shtiva, po m'i shtiri
Tash unë lojta nga fiqiri.
Luajta unë, po s'luan ajo
Nuk i heq. More, çfarë do?
Për të folur as që flet
Por me sytëblu të «vret»

E ç›më bëre, syriblu
Ta humbas burri kështu
Katandisa si vulëhumbur
Syriblu më ka tundur.

26 mars 2013

## MË TAKOI MIKJA NË UDHË

Më takoi mikja në udhë
Dhe u futëm në një klub
Pi e pi, gotat me fund
Sa u deha, u bësh thumb.

Pastaj nga klubi dola
Pas mikes rrugën mora
Ngjita shkallët pas asaj
(Ku di gjë "ç'ndodhi pastaj?!")

Se më humbi, o miq, filli
Në telashe më fut prilli
Mos nga prilli, nga rakia
Ca "faj" unë dhe ca "faj" mikja.

21 prill 2014

## PO LË VETEN

Po lë veten në krahët e qejfit
M'u arratis shpirti nga trupi
Në më shihni dot, s'mbahem shendit
Dhe nuk pyes më ç'është turpi

Turpi, - thonë, - nuk ka brirë
Po ku pyet nga turpi një çunak?
Jam bërë i tëri si një xhind i pirë
Dhe të marrë mu në vetull gjak.

Nuk besoni dhe jini të mëdyshur
Se ç'them është veç sajim?
Ka ardhur, o miq, tek unë syri i ndritur
Dhe pas saj ika në vidhimë.

Me të jam. Si Ikar kam vënë krahë
Dhe askujt më nuk ja kam për pesë
I ndjeni ulërimat me "oh" e "ah"
Eh, se ç' ëndërr kam parë pragmëngjes.

18 shkurt 2013

## MË KA DEHUR PRILLI

Ka rënë shi i butë pranvere që mban erë bimësh
Mbushur pemët lule e gjethe (veç në fshat të gjendesh)
Flladi i freskët lëkund gjethet, bletët po thithin nektar
Zogjtë cicërijnë mbi pemët (shpirt, o shpirt, mbushur
me mall)

Mbushem mall të parrëfyer dhe ndjej një ëmbëlsi
ndjellëse
Ky peizazh më ka rrëmbyer dhe ndjesinë e kam aq
prekëse
Kam një grishje ledhatare që të shtrihem përmbi tokë
Kam përzënë dufte e halle dhe nga toka s'ngrihem dot.

Rrokullisem si i vogël, sa në një krah në krahun tjetër
Se më vjen mëndja rrotull dhe tani që jam i vjetër
Zgjohet instinkti i fshatit që në shpirt e mbaja fshehur
Dehur jam krejt prej flladit, dehur jam po nuk jam
velur.

Mëndja kullot hergjele, bredh aq sa i ha syri
Si një kalë azat pa fre, se më deh, o miq, prilli.

3 prill 2013

## MAHNITJE

Nën tylin e zi që të rri pas trupit
Vajtën sytë e mi që s'pyesin prej turpit
Shtati yt i derdhur, buzët pak të hapura
Më bëjnë si të dehur, sa zë retë e bardha.

Flokët lidhur tumbë, qafa jote e gjatë
Unë tash "pëllumb", tak u ktheva "shkabë"
Është si dashuri me shikim të parë
Plaç, o pleqëri! Mallkuar, mëndjeshkarë!

Dukesh si një gonxhe që je duke çelur
Ndaj edhe më joshe, mua, një mendjerrjedhur.
Kam një lëmsh në zëmër, sa nuk jam në vete
Mahnitem e ëmbël, aq sa më zënë ethe.

3 prill 2013

## NJË ERË PARFUMI

Një erë e mirë parfumi si nga petale gjysmë të hapura
Me fllad seç m›i mbushi, mushkëritë e «plakura»
Në ninëzat e syve diçka seç lexova
U besoj «magjive» nga «vise të njohura»

Lodron një buzëqeshje që është aq ndjellëse
Dhe nuk është «përqeshje», moj zonjë magjepse.
Një buzëqeshje shprese apo një premtim
Për dhënie «licence» a një përqafim

Mua më deh parfumi, kur është i rëndë
Që miku mos e humbi, mike, bëje pendë!

2 prill 2013

## SYTË E TU TË PIKËLLUAR

Sytë e tu të pikëlluar si fëmijë që qan pa rrahur
Flasin për një të penduar nga premtimi i nxituar
Dhe, papritur, ja dhe lot (nga kushdo janë të dukshëm)
Këta lot s'derdhen kot, pa një shkak aq të "lexueshëm"

Një lexim që flet për brengë ( brengë të jetë apo është hall?)
Pikëllimi juaj më prek, sa në zëmër kam «acar»
Ç›do të jepja për ta hequr pikëllimin tënd të madh
S›të shoh dot ligur e tretur, as ashtu si në një makth.

Se frymoj me hallin tënd (halli yt dhe mua më zë)
Në ma bën mua zëmra tëng, je e shtrenjtë si asnjë.
Je regëtimë e zëmrës sime, je dhe drita që ndriçon
Pikëllimin tënd të syve e përzë, e hedh në hon.

3 prill 2013

## SYRI IM

Syri im është i “stërvitur”, nuk gabon kurrë në çmim
Nuk besoj të kem lajthitur kur të thashë: shpirti im
Pashë një mjekër me një gropëz dhe fytyrën ngjyrë kremi
Dhe m’u duke si një zogëz, aq i madh më qe dhe shendi.

Gjithë trupi lëshon nur, faqet si me qumësht larë
Sado kjo ndodhi dikur, nuk harroj se ç’kam parë
Përfytyrimit zë i kthehem (asacioni m’u bë pranë)
Në se zë e po rrëfehem, se, për pak, gjeta belanë.

Nga një trill që qe qëmoti veç nga syri i ormisur
Seç më kapi një brengëkoti se pashë sot një sy të ndritur.
Edhe moshën e harrova (rreth e qark po dilte tym?!)
M›u kujtua mua e»panjohura» dhe desh shkova në vidhimë.

5 prill 2013

## TI NUK E NJEH DASHURINË

"Loja" jote si e një magjistareje që grish burrat me një vështrim
Po unë nuk jam i asaj "race" që nga një "grishje" të bie viktimë.
Se bukurinë tënde mahnitëse e prish me vështrimin epshor
Ta dish mirë, moj zonjë e magjishme, nuk bie në kurthin tënd djallëzor

Se unë vështrimin e dua pasionant, të jetë vështrim i dhënë me shpirt
Në dashuri kurrë s'kam qenë delirant dhe unë dashurinë e shoh tek sytë
Se sytë bëjnë "radiografinë": në je me "ftomë" apo je e "shëndoshë"
Jo, magjistare, ti s'e njeh dashurinë dhe e ke kot: mua nuk më josh!

6 prill 2013

## Ç'QE AJO DITË PRANVERE?

Ç'qe ajo ditë pranvere, kur m'u shfaqe tek çairi
Ajo ditë, moj, që qe atëherë, më bën që t'më ikë syri?!
E shpie dhe tash mendjen, në atë kohë dhe ato çaste
Edhe mezi zotëroj gjendjen, sado s'jam në ato"vakte"

Se qenë çaste që s'harrohen dhe bien të gjallë mbresën
Plaga dhëmb kur heq korën, po keq e kam"licencën"
Se tani jam i moshuar, larg e larg dhe nga çairi
Çast, o çast, të kam kujtuar, tani veç m'u lag syri.

## AH, KJO ERË!

Ah, kjo erë, që sot po fryn
Pa mëshirë të ngre fustanin
Porse syri im është në”përgjim”
Edhe pak, moj, zë bën “rrufjanin”

Të del sheshit, “fshehuria”
Sepse era është “xhindosur”
Zë “xhindoset” pleqëria
Veç nga era e “flamosur”

Ah, kjo erë që sot po fryn
Se pranvera është e freskët
Unë po shkova në vidhimë
Ç›më panë sytë? Kot jam i vdekshëm?!. . .

## MOJ PRANVERË

Moj pranverë, je stinë rebele; rebelon të gjithë
njerëzinë
Se i merr, përkund ndër dhele, i harbon dhe marrin
brinjën
Fushat lule edhe bar, pemët veshur me jeshile
Sa edhe një i moshuar, në pranverë zë
mbushet"xhinde"

Çupat zhvishen "lakuriq", veç dy rripëza mbajnë mbi
supe
I shikon dhe mbet"eksiq", mëndja shkon tek"molla e
kuqe"

## E “FSHEHURA”

Një e dy, kur flet me mua, dorën tënde vë mbi gji
Se më mbetën sytë mua, i zbuluar është yti gji
Mirëpo dorën kur e ngre, mua më duket shenjë
më bën
Se të duket, po e fsheh, por unë mendjen kam në
vend.

Unë atje i mbaj sytë dhe atje marrë «vijëshënimi»
Mëndja doli nga burgjitë; se i madh më
qe»hutimi»
Prandaj hiqe dorën ti, lëre gjirin të zbuluar
Se e»fshehura, mirë e di: gjithë botën
ka»ngatërruar»

*janë shkruar në mars-prill 2011

24 prill 2011

## KUR PRILLI TË BËN “MAGJI”

Prilli është pak “magjistar”, mua erdh e më bën
“magji”
Edhe trak: nga i moshuar, sosa unë si djalë i ri.
Si Mefistofeli i Faustit, por veç s’firmosa pakt *
Tash unë i ngjaj “Ursusit”; mu në vetull të marrë
gjak?!

M’u kthye prapë ajo kohë, kur mbi flokë vij brilantinë
Dhe nga malli zë bëj , oh!S’e mbaj dot unë kënaqësinë.
Zë e bredh nëpër qoshka, nëpër qoshka dhe sinore
Se kalon kjo”bukuroshka” dhe unë jam dashkëmbore.

Eh seç vete mu në prill, zë përtërihet krejt natyra
Edhe bëhem unë bandill; edhe bëj “batërdira”
Se harroj moshën që kam(unë në prill nuk jam në
vete)
Dua prapë që t’ia bëj “bam”, siç ia bëja dikur sefte. . .

*Fausti i Gëtes që kish bërë pakt me djallin.

## PRITJA

Të prisja tek rruga, erdhe që nga shtegu
Pusullën s’e humba, gati qe”dyfeku”
Seç më molloisje, s’dihet si qe puna
The se mos “poftisje”, tek rruga ca çuna.

Sa erdhe tek shtegu, me duar të përfshiva
Luajti tepeleku, sa për pak ngriva.
Pastaj, o moj mike, që erdhe nga shtegu
Aq më”darovite”, sa shkoi tepeleku.

## KAQ E MIRË

Kaq e mirë sa je ti, turbullohet edhe Zoti
Po unë a kam se si, të duroj, se jam robi?!
Nëse ti këtij nuri, zë i shton ca marifete
Duroj dot unë, i sëmuri, mos të marrë kësi”recete”

I “sëmuri” do ilaçe, porse ti e ke “recetën”
Se ta dish, moj manushaqe, ti e ke në dorë jetën
Nëm “ilaçin” që shëron, ndryshe shkoi jeta ime
Moj e mirë, a më dëgjon?Zëmra copë e thërrime.

## BALERINA

Oh, ç’ma hiqje vallen si një balerinë
Këtu e përkul belin, atje djeg shaminë
U shkul gjithë fshati me ty bën sehir
Mbeta unë, i ngrati, si t›më hidhje sirë?! *

Kërceje majë gishtave si të ishe dre
Dukej një drenushë po kërcente, de!
Të gjithë që të panë, sytë mbetën mbi ty
Unë po ha»dynjanë», digjem si qiri.

*sirë-magji

## UNË JAM DET DASHURIE

Unë jam det dashurie ku vjen e “vozit” ti
Në qëndron në “detin” tim, do të jap unë dashuri
Jam”limani” që të mbroj, nga çdo erë dhe çdo stuhi
Në vozit në det tjetër, punë për ty dhe aq më bën
Se jam”marinar” i vjetër, s’kam”liman”
për”anijegjëmë”

## MU TEK KAPËRCYELLI*

Mu tek kapërcyelli, ballas unë e ti
Unë hidhem matanë, nga unë hidhesh ti.

-Hidhu ti e para!-pe lëshova unë
-Jo. Jo hidhu ti, . . . e ngeshme jam unë!!!

-Me që je e ngeshme, bëjmë pak muhabet
Si të venë ty punët, si je me shëndet?!

-Ç'të duhet ty puna dhe shëndeti im?!!!
(Në vend të përgjigjes, hapur-provokim/!!!)

Epo kjo s›durohet, troç dhe ashiqare
Të vërvit «dorashkën» dhe nuk pyetka fare.

Pa u nxeha unë. . . epo ku duroj «ngacmim?!»
Hodha kapërcyellin, të japë përqafim.

Si nxora «inatin». . . nuk më mban shumë
Të mora në krahë, matanë të hedh unë.

Dhe si të putha, të uroj shëndet
Moj e kapërcyellit, ku do jesh sivjet?!. . .

* Ngjarje e shumë kohëve më parë.

**NË KULLOTË***

Unë dhëntë në kullotë dhe ti dhëntë në kullotë
Kullotat tona veç një gardh i ndanë tok.

-A t'i hidhem gardhit?A thuaj ti gjëkafshë?
-Do na shohin bota. . . mos u hidh, më qafshë!

-Do na shohin bota, pra ti je dakord?
Dhe u hodha"hopa", ku pyes më për botë?!

Pastaj të dy bashkë, atje, në kullotë
Shijuam dashurinë që qe valë, e ngrohtë.

Më s'pyetëm për gardhin që kishim në mes
Se tash kishim mallin, që gardhet i "hedh"

* E kahershme si ngjarje.

## “BODIGARDI”

Erdhe me “trim”, e shoqëruar; me goxha “bodigard”
Diçka ti ke”prapamenduar”, se dukej dhe qe”fakt?!”
Ç’t’i bëj unë”trimit” që ke me vete, ky”trim” qe veç fëmijë
Japim e marrim, unë s’jam në vete; gati sa të ulërij. . .

Pastaj “trimin” unë e darovit: në dyqan të shkoj për akullore
Dhe kot”prapamendimi yt”, “badigardin” kot e more. . .

## “BUJARESHA”

S’kishte jo më bujare, se më ftonte në shtëpi
Unë po shkoja ashiqare, për kafe jam terjaki.
Vetëm fjalë dhe asgjë tjetër, muhabeti shkonte fjollë
-Unë të dija”stekë” të vjetër, por ti qenke
pak”gogol?!!!”

Tash u hodha unë përpjetë, sikur shkela përmbi prush
“Bujaresha” tjetër pret, se me llafe plot u mbush
Desha s’desha hodha “vallen” siç e deshi”bujaresha”
Dhe pagova unë “doganën”, sepse “hëngra” dhe kur
s’desha.

## HYRI MAJI

Hyri maji brenda meje, mu në shpirt kam behar
Se dhe gjaku nëpër deje, tash më është i gjithi-valë
Tani gjaku mua m'u ndez dhe i tëri digjem zjarr
Se më ndezi një syzezë që me sy më "ha" të gjallë.

Që me sy më"ha" të gjallë, po dhe unë nuk e
ha"thatë"
Se në maj jam si djalë, si njëherë "kullos" azat.
Me syzezën zë e"rrokem"; zë e"rrokem" , edhe
"mundem"
Se në maj s'më gjen shokën, pas një syri zë e
"humbëm"

## NUK E DI

Nuk e di sa kohë s'kam shkelur, mu tek kopshti i vashërisë
Ndaj qëndroj, pak mëndjeshkrehur, mu në vërsë të pleqërisë
Ja, ja stina u riciklua, erdh pranvera përsëri
Porse mëndja më shkon mua, tutje-tutje: në rini.

Se rinia është e bukur dhe pranvera stinë mbi stinë
Nëse pak unë tash jam turbull, nuk e mbaj, moj, nostalgjinë
Veç për kopshtin tënd të freskët, që më kishe vashërisë
Epo kot nuk jam i vdekshëm, do të vdes prej dashurisë.

## NJË NISHAN I ZI

Një nishan të zi që ke përmbi faqe
E ke vetvetiu a e ke “esnafçe?!”
Ky nishan i zi, seç ma bën me sy
Se sikur më ndjellë që të vij tek ty.

Në e ke “esnafçe”, mua s’më duhet hiç
Se nuk më pëlqejnë gjërat “artificialisht”
Në e ke nga Zoti; pra: je me”nishan”
Dihet që unë robi, të bëhem kurban.

## NDODH NGA”SHERRI” VJEN HAIRI

Ndodh. . . si nuk ndodh që nga “sherri” vjen hairi
Se më the që e ke kot: -Tërr, - the, -nuk ma bën syri?!!!
Unë e mora për shaka, sfidë të tillë as që pranoj
Thashë: -Ç’është kjo bela!Më la tjetra si pa gojë.

Pra më hedh ajo “dorashkën” dhe më fton në duel
Pse kot e kam unë”shpatën?!”-Pse,
moj”shpatë”shpirtin s’ia merr?!!!
Më kërceu delli i syrit, edhe hidhem për ta”vrarë”
Por nga”sherri” erdh hairi, po më puthte si e marrë.

## SIKUR. . .

Sikur unë s'kam qenë i ri,
Sikur linda unë i vjetër,
Vjen një zonjë ma bën me sy
Veç me sy. . . , por fët me vetull.

Fët me sy e fët me vetull
Më bën goxha isharet
Unë, moj zonjë, sado i vjetër
Për këto"punë", jam dreqi vet.

E, që thoni, mor zotërinj,
Ndo ju zonja më pastaj
Zonjën që ma bën me sy
Unë e zë dhe e "përlaj?!"

E "përlaj?!", po pak nga pak
E marrë butë dhe me ngadalë
Se aq lehtë nuk ndez dot"flakë"
Siç ndizja, kur qeshë djalë.

"Punën" unë e bëj të"paqme"
Se çdo punë do terezi
O moj zonjë që më kënaqe!
Pse s'vjen prapë t'ma bësh me sy?!. . .

4 maj 2011

## TEK RRI VETËM

Vetëm rri, si gjoshënar; mëndja iku ka marrë lagjet
Edhe jam mbushur mall, dhe veç mallit, s'të lënë hallet
Tek po rri duke pritur, bredh me mëndje-hergjele
Ja tek vjen, e "porositur", vjen një zogë-taze e re.

Tash zë shkundem e kthjellohem, sepse zoga do sajdisur
Pa zë krihem, rregullohem, se nuk jam, fundja, i krisur
Kur u hap ajo derë, sikur erdh një manushaqe
Tash jam bërë shend e verë; çast, o çast, sa më kënaqe!

## DIKUR

Dikur ka veruar në stane
Dhe kam ngrënë atje, bukëvale
Qumësht taze, gjalpë të freskët
Djathë të njomë a mish të leshtë.

Vet stanari është “amvisë”
Më ka dhënë nga shakulli gjizë
Por ç’lezet që më ka stani
Sa mëdysh më ndahet xhani.

Mbushur shpirti blegërima
Kur vijnë shqerrat nga lëndina
Dhëntë një nga një në shtrungë
Pse në shpirt m’u bë një “lungë”

Brucën ta hedh si jorgan
Siç e hodha unë në stan
Tash jam plakur dot nuk vete
Mall, o mall. . . përse më trete?!. . .

## NJË SHAKA QË DOLI E VËRTETË

Filluan ha-ha. . . thanë: po bëjmë shaka!!!
Mirëpo ca e nga ca, seç ranë në sevda
Fare pa e zgjatur, pa një e pa dy
Shakaja ka”mbajtur”: u martuan të dy.

## PAMJA JOTE

Sa nur ka pamja jote! Ç’aromë ka sharmi yt!
Ti më je aq magjiplote, si e dalë nga»magjitë»
Se, për ndryshe, s›ka se si që ti feks si një dritë
Që e ruan atë freski, diç ke»vjedhur» nga magjitë...

## DHE KUSH E DI. . .

Dhe kush e di se ku je tani
As nuk e di në se në ëndrra nanurisesh
Por ta dish, moj mike, ti
Të kam mu në zëmër prej kaq e kaq vitesh.

Dhe hiç nuk ia fal vetes gabimin
Jo. Jo: nuk qe gabim, por plotësisht faj!
Si e lashë të më ikë nga duart, rubinin?!
“Rubin!” Ta dish që për ty po vuaj.

Sa do më vij mirë që ti ta lexosh
Këtë poezi timen, transparent si xham
Se, më së fundi, do të besosh
Se sa të kam dashur ty, o moj xhan!

## KOHA SOT

Oh, çfarë kohe që është sot! Është një qiell si pasqyrë
Dhe ka dalë një diell i plotë, të «vret» sytë si xhevahir
Po natyra?Sa e qetë!Të kënaqet me shend shpirti
Shpezuria mu si bletë, këngë e tyre: sa më ngjiti!

Po liqeni?Sikur fle. . . sa qetësi që paska ujë!
Ja një shpezë tek del atje, edhe zë e bën «rrëmujë. . . «
Kredharaku, sa i shkathët!Dhe tek zhytet seç këlthet
Unë po mbes si me gojëhapët, ky peizazh, gati, më
«mek»

Erë s›ka fare, se ku «humbi», ka qetësi si «olimpike»
Tash dhe mëndja më»humbi», nisem tutje nëpër
«shtigje»
Nëpër shtigjet e Shqipërisë, nga këtu, oh, sa është larg
Zë e mundem nostalgjisë, dhe më dhëmb ky shpirti-
plagë.

## U KTHEVE, MIKE, U KTHEVE

Ti u ktheve nga udhëtimi dhe më shkrove për sakaq
Në merak qe Përparimi ( çfarë ka ndodhur. . . edhe aq)
Çfarë ka ndodhur, edhe aq, se merakun kam të madh
Kurrë s'kam patur merak kaq, sa për ty bëra "bërdaf"

Mënd pëlcas si flluskë sapuni, kaq i madh më qe
meraku
Në se ndodhi pse e "humbi", ka kohë tek unë është
plaku
Ka merak pleqëria, se s'duron ndarje të gjatë
Kthimi yt si vet freskia, seç ma mbushi shpirtin fllad.

Seç ma mbushi shpirtin fllad, si zefir apo fllad maji
Sikur vuaja nga një plagë që nuk vë korë kollaj.
Më"çlirove" që u ktheve dhe lehtësohem tek marrë
frymë
Mirë se erdhe! Mirë se erdhe! Tek të pres, shpirti një
grimë!

Tiranë, 21 maj 2014

## MË THA NJË MIKE MUA

Më tha një mike mua:
Mos ashtu se ndihem keq!!!
Po kjo ndodhi se e dua
Apo mua më merr për dreq?!!!

Dreq nuk jam, natyrisht
Veç i them gjërat hapur
Fjalëve të mia u vë “bisht”
Dhe i merr si me të tallur.

Pra, jam unë që ndihem keq
Në s’më do, punë për të!
Këtë “punë” dot nuk e ndreq
Pa më thoni: - Si a hë?

Kur ka ndodhur? Vite shkuar
S’kam më moshë për “shelege”
Vërtet tash jam i moshuar
S’e harroj atë mike “dreqe”.

Në po kthehem dhe shkruaj letër
Dua ajo që ta lexojë
Dhëmb, mike, plagë e vjetër
Nuk e sheh? Ende rënkoj. . .

Tiranë, 20 maj 2014

## KUR VJEN TI

Kur vjen ti, qielli kthjellet; edhe dielli zë e qesh
Bukuria- vrehet, vrehet; rreth e qark veç sy e veshë.
Sy e veshë të përqendruar, si të vënë ty në”pazar”
Se të gjithë i ke mrekulluar, pa nuk ngopen me të parë.

Vjen i fresk a si fllad maji (rreth e qark veç kërshëri)
Dhe s’e ka askush kollaj mos vër re këtë bukuri
Ti po zë dhe “imponohesh”, në mjedis seç vë domenin
Dhe aty ku po “rehatohesh” si një lule hedh polenin.

Një polenë që “kundërmon” (na kënaq me erë të mirë)
I magjepsur, kush shikon dhe e zë si kollë e mirë
Ghë-ghë si butër pelash ( që të gjithë i mbyti kolla)
Vet jam futur mes gajlerash ( eh, ç’na bëre faqemolla)

Tiranë, 29 prill 2012

## PA TITULL

Flokët e zinj pis, sytë si thëngjilli
Po si mos"lajthis", unë që jam bandilli?!
Me fytyrë si hëna, me zëmër të çiltër
Si të ka bërë nëna, sa mos njohësh dimër.

Ca krahë ledhatues si nga unë po zgjaten
Sa çast "torturues" (ç'patën, krahët, ç'patën?!)
Bukuroshja ime që mendjen ma prishe
Shkoqem si thërrime, aq e bukur ishe!

Bëhesh më e bukur, tek shkruaj nga largësia
Çasti aq i lumtur! Rroftë dashuria!
Rroftë dashuria! Ndjenja më sublime
Për ty poezia, o moj shpirtka ime!

Tiranë, 16 maj 2014

## PSE S'MË SHKRUAN ?

Të them, pak jam i mërzitur
Do gënjeja fare hapur
Sa kam pritur! Sa kam pritur!
Tash dhe shpresa më është pakur.

Ne u pamë fare pak
Po shkëmbyem "kredenciale"
Ku lexohej fare qartë
Një mesazh që shprehte malle.

Dhe pastaj, si thelë mbi bisht
Për t'i vënë pikat mbi i
Vijnë mesazhet aq miqësisht
Ku kish mall e dashuri.

Dhe pastaj, fare papritur
Seç filloi një shurdhërim
Unë kam mbetur i habitur
Pse kështu si pakuptim?

Çfarë ka ndodhur me ty, vallë?
Që i preve "kredencialet"
Jam mërzitur; jam në hall
S'i duroj i vetëm mallet.

Pres t'më shkruash, me domosdo
Pres t'më flasësh fare hapur
I mërzitur, sa bëj "oh!"
Dhëmb, moj, dhëmb një plagë e hapur.

Tiranë, 14 maj 2014

## QESHË ME TY

Me një mik piva kafe
Kur e gjerba, qeshë me ty!
Çfarë të them, po me pak llafe
Me të qeshë, mëndja për ty.

Edhe sjell në mënd përmasat
(Vjete shkuan plot dymbëdhjetë)
Thosha: sa të mundshme do jenë ngjasat
Që t'më dalësh mu në shteg.

Se kam mall (sikur ta dish)
Oh, sa mall që kam për ty!
Që ta dish moj zonja Iks!
Unë jam det me dashuri.

Tash s'e di se ku banon
Nuk di gjë me saktësi
Porse miku veç shpreson
Që të shoh njëherë me sy.

Unë shpresoj e pres çastin
Po pres çastin të takoj
Se me ty dua të shuaj mallin
Atë mall që keq më bloi.

: : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : : :

Uaaaaaaaaaaaaaaaaaa!-bëre e befasuar
Uaaaaaaaaaaaaaaaaaaa- dhe ulërimë
Dhe pastaj. . . pak “punëmbaruar”
Aq sa vajtëm në “vidhimë”

1 maj 2012

## MË DUKET

Më duket se në xhep kam futur diellin
Ta dini: sa i lumtur jam!
Në mos kam diellin, kam mademin
Mademin që e kam dhe më ka xhan.

Ajo më ka, po dhe unë e kam xhan
Po çfarë duhet më shumë për të qenë i lumtur?!
Kur ajo për mua bëhet kurban
Si thoni? Mos po flas turbull?!

Turbull s'flas fare dhe jam i kthjellët
Ashtu siç është i kthjellët qielli pa ra
Diellin, po ju them, kam futur në xhep
Dhe nuk ka më të lumtur mbi dhe. . .

Tiranë, 2 korrik 2012

## DUA DHE UNË. . .

Dua dhe unë të shkruaj një vjershë
Po nuk mundem që ta shkruaj
Dua ta shkruaj për një mikeshë
Që takova njëditë maji

E takova unë në dorë
Po më hëngri mua me sy
Po unë ç'pata? U dogjshë horë
Që më plaçin që të dy.

Ishte. . . ishte aq e mirë
Veç e mira është e bukur
Ju flas troç nuk ndihem mirë
Nga ajo u ndava turbull.

Nuk mbaj mënd në i thashë
Asaj mikes që e dua
Mallin tim me vargje zbraz
Sikur mendjen ka tek mua

Në e ka apo s'e ka
Po ç't'ju them? Është punë për të.
Ama buza po më ha
Pa më thoni: - Përse? Ë?!!!

Tiranë, 3 maj 2014

## MALLI I BEFTË

Malli i beftë më pushtoi
Më pushtoi e nuk më lë
Një copë plak të dashuroj?!
As mos pyesni: - Si a hë?!!!

Malli i beftë më pushtoi
Mua, tani: në pleqëri!
Ju them troç: - Ju dashuroj
Dhe ju marr, ju fut në gji.

Do ju marrë t'ju fut në gji
Dhe pastaj. . . dhe pastaj
Mike, moj, ti a e di
Se çfarë, ndodh, mike në maj???. . .

Tiranë, 2 maj 2014

## BUKURIA

Bukuria qe "mbyllur" në kuti
Dhe tak doli sa më pa mua
Kështu ka ndodhur; se nuk ka se si?
U mahnita sa bëra: ua!!!

Bukuria është dhuratë nga Zoti
(Po dhe Zoti punuaka me "hile"?!!!)
Të pashë dhe e humba si Don Kishoti
Që rendte pas Dylqinje.

Zot, - zë i them, - si e ke bërë kështu
Të gjitha "nishanet" si me porosi
M'u liruan "burgjitë" që thoni ju
Sado që jam pleqëri.

Pleqëri, po syri më shikon
Se, ende-ende kam neps
Bukuria mua më turbullon
Dhe më bën me stres.

1 maj 2014

## KU VENË PULËBARDHAT, KU VENË?

Ku venë pulëbardhat, ku venë,
Pse s'më marrin mua me vete?
S' e shohin jam bërë ujem,
S'e shohin unë jam me "ethe"!

Ku venë pulëbardhat, ku venë
Ato që fluturojnë mbi dete,
Pse s'më marrin mua e të më shpien
Tek mikja ikur në vjete?

Ka vjete ajo që ka ikur,
Dhe mua peng më ka marrë,
Me syrin e saj të ndritur;
Me syrin e saj kam qarë.

Pulëbardhat ikin fluturojnë,
Nga toka unë i ndjek me sy,
Si duron o shpirti im si duron,
Si nuk fluturon edhe ti?

Krahë nuk kam si Ikari,
Po malli për miken më bloi,
Ah, s' duron dot kokëbardhi,
Mike, moj, të dashuroj!

Tiranë, 30 maj 2014

**KUR NJË SHI . . .**

Kur një shi zuri të bjerë (pika-pika shi i butë)
Mua më zuri papandyer dhe pa çadër, mu në rrugë
Nxitoj hapat që mos lagem se dhe pikat po shpeshojnë
Them që gjëkund të ndalem, në shtëpi më fton një zonjë

Kjo hap portën dhe më fton: - Do të lagesh, - thotë, - zotëri
Shiu pikat i shpeshon, ndaj hyj brenda në shtëpi
Dhe atje, pa çak, pa bam; më fton zonja të ndërrohem
Pak emocione kam, më së fundi: ja, “dorëzohem?!”

U ndërrova dhe pastaj (as do shiu që të pushojë)
Të harroj s’e kam kollaj; zonjë bujare, s’të harroj.
Se një rrugë e dy punë (por sebep u bë veç shiu)
Në na zuri pak me shkumë. . . se qemë mëndje firi-fiu.

Fier, pranverë 1968
Tiranë, pranverë 2014

## FUNDPRILLI

“Sillet moti për së mbari”
Thuhet në një këngë shkodrane
Në këtë prill, unë, i moshuari
Rashë në “çarg” nga një nishane.

Kjo nishania symëshqerrë
Seç m’i nguli shtizë sytë
Sado unë kam erz e nder.
Po m’u mbytën, miqtë, gjemitë.

Dhe e humba unë pusullën
Si Xhaferri, - thonë, - simiten
Lëshoj firmën edhe “vulën”
Dhe e bëj veç për miken.

Se me sy më goditi
Porse mendjen seç ma prishi
Një kokëbardhë si unë lajthiti
Dhe kjo ndodh në këtë fundprilli.

Eh, ç’më bëre, moj nishane!
Ku më dole, tash, në rrugë
Dhe më ngrite në alarme
Turpin do ta ha me bukë.

## NJË MAGJI TURBULLUESE

Ç'është kjo magji turbulluese? Jam i zoti t'i bëj ballë?
Ah, ç'më bëre, "torturuese", po më ha me sy të gjallë.
Po më ha me sy të gjallë, ndaj dhe jam i çoroditur
Pse kështu, moj rrënjëdalë? Keqas nga ti jam goditur.

Ke një sensualitet shpirtëror; ke një bukuri tronditëse
Mu si "dash" që tund këmborë! Rrezëllitëse.
Rrezëllitse.
Bëj të shmang, por s'mundem dot. Se më rri mëndja
tek ti
Po ku je, i madhi Zot? Të lënçë mënd në pleqëri!!!

Ç'është kjo zonjë me sy të gjelbër (më kujton një çast
Daubrun) *
Pse ç'kujton, se jam i verbër dhe mos më zërë me
shkumë?
E pranoj: jam i dyzuar! E humbas nga ajo fillin
S'kam ç'u bëj syve të shkruar që, për pak, më sollën
prillin.

* Maria Daubru- zonja me sy të gjelbër që mahniti
Sharl Baudler.

Tiranë, 15 prill 2012

## PIANISTJA

Kam patur një mike që qe pianiste
Kam patur, o miq, dikur
Humbisja pas aj kur pianos i binte
Humbisja. . . më bëhej sikur. . .

Po luante ajo me gishta mbi piano
Dhe unë atje: sy e veshë!
Sa soste një valc, pas saj një tango
E kujtoj dhe buza zë qesh.

Se qe një mike, për mua: e çmuar!
Një mike si ajo nuk gjeta dot
Vras mendjen se ku do ketë qëndruar
Po pse na ndave kështu, o Zot!

Sa herë që dikush luan në piano
Humbas dhe them: -Ajo është!
Ja, pas valcit, dëgjoj një tango
Mike, mëndja ma bën "fësht!"

13 qershor 2013

## ROMJA

Vështroj romen si ujdiset
Tek thur lulet bërë kurorë
Mos për mua zë kapardiset
Ku jam fshehur, dhe marr horë?!

Vë kurorën përmbi kokë
Dhe zë shihet në pasqyrë
Zëmra mua më rreh si zok
Hidhet-dridhet, s' ndihem mirë.

Lëpij gjuhën edhe pres
Vallë, ç'bujashka do sjellë lumi?
Dua t'ia puth dy sytë e zesë
Edhe gushën si pëllumbi.

Befas ja tek vjen një "zdap"
(Qe një rom me musteqe)
Romen në krah e hedh fap
Ku pyet më për mua kjo "dreqe"

Tash vërtet nuk nidhem mirë
Gjuhën gati e kafshoj
Ore rom! Or faqenxirë!
Pse më le me gisht në gojë?!!!

## G R A T Ë

Për gratë kam shkruar poezi
Për gratë mund të shkruaj poemë
Ato burojnë veç dashuri
Për ato kush nuk u bë ujem?!

Gratë janë si një lulishte
Lulishte me lule, e çelur
Bota më e bukur do ishte
Në krye një grua të qe gjendur.

Gratë janë ato që mëkojnë jetë
Ku ka nga gratë më paqësore?
Vërini të drejtojnë një shtet
Dhe shërojnë çdo dhimbje njerëzore.

Për familjen ato bëhen copë
Janë gati të japin dhe jetën
Ato më të mirat në botë
Me ato ne mundim dhe vdekjen.

Pa gratë jeta është bosh
Sikur jetojmë si kot
Vargu im kurrë mos u sos-sh
Sa të mira i ke bërë, o Zot!

Nuk këndoj për to veç sot
Për gratë e gjithë botës kam dobësi
Urimin e ngre me gotën plot
Për gratë që janë made in M I R Ë S I. . .

Tiranë, 8 mars 2014

**PËRMBAJTJA**

Nuk të gjeta
Dikur
O moj mike!
Iku vjeshta
Dashuria e parë
Moj bionde
Gjithmonë
Pa titull
Letër Glukut *
Peizazh dimri
"Fundbota?!!!"
Më kulloi shpirti
Kur të shoh
Mikja
Brenga
Kë nuk kam pyetur
Meditim pranë zjarrit
Rasti
Je aq e bukur
Çuditem
Plak i çartur
Dashuria
Peizazh i gjallë
Nëpër ëndrrat e mia
Lëmë të pi
Po të isha. . .

Loti
Sot
Përse?
Profili i njohur
Për Shën Valentin
Erdh pranvera
Buzëqeshja jote
Një shi i butë
Shoh një zonjë me sytë blu
Më takoi mikja në udhë
Më ka dehur prilli
Mahnitje
Një erë parfumi
Sytë e tu të pikëlluar
Syri im
Ti nuk e njeh dashurinë
Ç'qe ajo ditë pranvere?
Ah, kjo erë!
Moj pranverë
E "fshehura"
Kur prilli të bën "magji"
Pritja
Kaq e mirë
Balerina
Unë jam det dashurie
Mu tek kapërcyelli*

Në kullotë*
"Bodigardi"
"Bujaresha"
Hyri maji
Nuk e di
Një nishan i zi
Ndodh nga"sherri" vjen hairi
Sikur. . .
Tek rri vetëm
Një shaka që doli e vërtetë
Pamja jote
Dhe kush e di...
Koha sot
U ktheve, mike, u ktheve
Më tha një mike mua
Kur vjen ti
Pa titull
Pse s'më shkruan ?
Qeshë me ty
Më duket
Dua dhe unë. . .
Malli i beftë
Bukuria
Ku venë pulëbardhat, ku venë?

Kur një shi ...
Fundprilli
Një magji turbulluese
Pianistja
Romja
Gratë